LIBRARIA POPULLORE

E BOTON AT FAN S. NOLI

VELLIMI I

Henry Wadsworth Longfellow

# SKENDERBEU

E shqipерój nе vjershе At Fan S. Noli



BOSTON, MASS.
1916.

With the compliments of the author
F. S. Noli (3)

Boston, Mass., March 8, 1918

FAIK BE KONITZES,

LERONJESIT TE GJUHES ATERORE

DHE KALORESIT TE KRYQESATES KOMBETARE,

SI SHENJE NDERIMI,

I DEDIKON KETE VEPRE

NJE SHOK ARMESH.

4

# PARETHENIE

Mungimi i líbrave nε gjuhεn tonε mε shtyri tε themelónj LIBRARINε POPULLORE me qellimin qε t' u jap bashkatdhetárεve tε mi ca vepra tε zgjédhura nga letrεtyra e pεrbótεshme. Nisa dyke botuár "Skεnderbenε" e vjershεtorit amerikán tε dεgjuar Henry Wadsworth Longfellow. Kjo vjershε eshtε nofta mé e búkura qε eshtε shkruar nε njε gjuhε tε huaj pεr trimin tonε kombεtár dhe meritonte vεndin e pare nε mes tε vεllímeve qε kam nεr ment tε nxier nε shesh pεr kεndónjesit shqiptarε. Vjershεn e kam kthyer lirísht, sikundεr do tε shohin me njε herε atá qε dinε inglishtεn, dyke u-pεrpjekur tε mos largohem shumε nga teksti dhe dyke pεrdorur masεn dhe rithmin e kéngεve tona popullore. Kam shpresε qε Shqiptaret do tε mε pεrkrahin, dyke blerε vεllimin e parε qε tε munt t'a vazhdónj punεn qε nisa dhe tε botónj disá libra tε tjera qε jam dyke gatitur.

*F. S. Noli.*

**Boston, Mass., 30 Gusht, 1916.**

# HYRJE

Vjershetori amerikán Henry Wadsworth Longfellow lindi ne Portland, Me., me 1807 dhe vdiq ne Cambridge, Mass., me 1882. Passi mbarój shtudimet e tij universitare, sherbeu disá vjet si profesór i gjúheve te gjalla ne Bowdoin College, ne Brunswick, Me., dhe pastáj qe me 1836—1854 ne Harvard University. Veprat e tij mé te degjúara jane *Evangeline, Hiawatha Tales of a Wayside Inn* dhe nje kthim i bukur i Komedise Divine te vjershetorit italián Dante. *Skenderbeu* ndodhet ne vepren *Historira te nje Hani Afër Udhes* (Tales of Wayside Inn). Ne keté vepre vjershetori na tregón nje vjershetór, nje theollóg, nje shtudént, nje muzikánt, nje Çifút nga Spanja dhe nje Italián nga Sicilia, qe jane mbledhur ne nje Han dhe qe rrefejne cilidó nga nje historí per te shkuar kohen gjer sa te vinje ora e gjumit. Historín' e Skenderbeut e rrefén Çifuti i Spanjes. Vjershetori amerikán zgjodhi episodin mé dramatík te jetes se Skenderbeut si subjékt dhe na dha nje vjershe, e cila bashkón te gjitha cilesite qe i duhen nje kryevepre. Ikja e Skenderbeut pas luftes se Nishit, vrasja e Qatipit, kthimi i tij ne Shqiperí, hyrja e tij ne Kruje, zaptimi i forteces me fermanin e rreme qe i mori me pahír Qatipit, ngritja e flámurit kombetár

dhe gezimi i pópullit per çlirimin e atdheut nga zgjedha e huaj pershkruhen me nje mjeshterí, me nje gjallesí, me nje sulme, me nje zjarr dhe me nje brohorí qe t'a rrembejne zemren dhe mendjen. Kthimi i nje vjershe nga nje gjuhe tjater eshte nje gje e zórshime, ne mos e pamúndeshme. Nga frika pra se mos e shqiperova liksht "Skenderbene" e vjershetorit amerikán, u jap kendónjesve dhe tekstin inglísht. Atá qe s' dine tjater gjuhe do te kenaqen, dyke marre nga shqiperimi im nje idé pak a shume te larkme te bukurise, me te cilen e kendój trimin tone kombetár vjershetori Longfellow. Kam nje shprese te vogel qe lulja qe mora nga kopshti i tij nuke e humbi fare as eren, as ngjyren, as freshkesine, dyke u-mbjellur ne gradinen e Shqiperise. Kendónjesit do te gjykojne mé mire.

8

HENRY WADSWORTH LONGFELLOW

# TALES OF A WAYSIDE INN

## THE SPANISH JEW'S SECOND TALE.

### SCANDERBEG.

**Writen February 4, 1873.**

THE battle is fought and won
By King Ladislaus, the Hun,
In fire of hell and death's frost,
On the day of the Pentecost.
And in rout before his path
From the field of battle red
Flee all that are not dead
Of the army of Amurath.

In the darkness of the night
Iskander, the pride and boast
Of that mighty Othman host,
With his routed Turks, takes flight
From the battle fought and lost
On the day of Pentecost;
Leaving behind him dead
The army of Amurath,
The vanguard as it led,
The rearguard as it fled,
Mown down in the bloody swath
Of the battle's aftermath.

HENRY WADSWORTH LONGFELLOW

# HISTORIRA TE NJE-HANI AFER UDHES

## HISTORI E DYTE E ÇIFUTIT SPANJOLL

### SKENDERBEU

**Shkruar me 4 Shkurt, 1873**

Leftój luften dhe fitój, (1)
Mbreti Ladislláv gjemój, (2)
Djek si Ferr, si vdekje pret
Diten e Rusháјevet. (3)
Dhe nga fush' e kuqe gjak
Iken, rent perpara tij
E Muratit ushterí (4)
Qe shpetój e s' ra ne lak.

Kur u-ngrys e kur u-err,
Skenderbeu, nder, lavdí
I asqerit Osmanllí,
Me Turq bashke krismen merr,
Si leftón e si humbét (5)
Diten e Rusháјevet;
Mbet e vdekur prapa tij
E Muratit ushterí,
Kryerojtja udhen hap, (6)
Praparojtja rent me vrap (7)
Dhe armiku gjakesór
Si me draper grin e kor.

But he cared not for Hospodars,
Nor for Baron or Voivode,
As on through the night he rode
And gazed at the fateful stars,
That were shining overhead;
But smote his steed with his staff,
And smiled to himself, and said:
"This is the time to laugh."

In the middle of the night,
In a halt of the hurrying flight,
There came a Scribe of the King
Wearing his signet ring,
And said in a voice severe:
"This is the first dark blot
On thy name, George Castriot!
Alas! why art thou here,
And the army of Amurath slain,
And left on the battle plain?"

And Iskander answered and said:
"They lie on the bloody sod
By the hoofs of horses trod;
But this was the decree
Of the watchers overhead;
For the war belongeth to God,
And in battle who are we,
Who are we, that shall withstand
The wind of his lifted hand?"

Then he bade them bind with chains
This man of books and brains;
And the Scribe said: "What misdeed
Have I done, that, without need,

Po kujdés aý s' te ka
As per Bej as per Pashá
Edhe naten tek po shkon (8)
Yjt' e fatit po shikón
Qe i ndritnin n' udhetím;
Edhe kalit tij i ra,
Neneqeshi edhe tha:
"Eshte koha per gezím."

Mez' i nates kur afrój,
Ikja e rrepte kur pushój,
Nje Qatíp na vjen i Mbretit
Me myhyrin e Dovletit
Edhe tha me zemerím:
"Njoll' e pare t' u-vu sot (9)
N' emer, ó Gjerq Kastriót!
Psé keshtú? Oh, mjere né!
Ushterine psé e le
Therrur fushes per vajtím?"

U-pergjéq Skenderi e tha: (10)
"Dergjen mbytur nepér gjak,
Thembr' e kalit i ka prak,
Po keshtú e shkruar qé
Nga i Madhi Zot atjé
Q' urdherón çdo ushterí.
Dhe kú kemi né fuqí
Kur ngre doren kunder nesh
Dhe na grryen si rrebésh?"

"Lídheni, tha, me litár
Shkrónjesin me kallamár!"
Dhe Qatipi tha: "Po ç' faj
Paskam bere qe Pasháj

Thou doest to me this thing?"
And Iskander answering
Said unto him: "Not one
Misdeed to me hast thou done;
But for fear that thou shouldst run
And hide thyself from me,
Have I done this unto thee.

"Now write me a writing, O Scribe,
And a blessing be on thy tribe!
A writing sealed with thy ring,
To King Amurath's Pasha
In the city of Croia,
The city moated and walled,
That he surrender the same
In the name of my master, the King;
Fon what is writ in his name
Can never be recalled."

And the Scribe bowed low in dread,
And unto Iskander said:
"Allah is great and just,
But we are as ashes and dust;
How shall I do this thing,
When I know that my guilty head
Will be forfeit to the King?"
Then swift as a shooting star
The curved and shining blade
Of Iskander's scimetar
From its sheath, with jewels bright,
Shot, as he thundered: "Write!"
And the trembling Scribe obeyed,
And wrote in the fitful glare

M' a ben mua keté gjε?"
U-pergjéq Skenderi e tha:
"Faj s' ke bere asnonjé,
Po qε tε mos na shpetósh,
E tε fshihesh e tε shkosh,
Perandáj t'a benj keté."

Taní shkrúa-me nje shkrim
—Dhe per fis e paç bekím!—
Me myhyrin e Dovletit
Per Mytesarifn' e Mbretit (11)
Qε mban Krujen, nje qytét
Rreth me mur e me hendék,
Tε m'a kthenje gjen' e atit
N' emrin e Sulltán Muratit;
Se çdo urdher qε tε jape
Kurre nuke merret prape.

Dhe Qatipi u-krrus prej tmerrit
Dhe keshtú i tha Skenderit:
"O Alláh i math, i naltε
Qε tε jemi hi e baltε!
Qýsh tε shkruanj ketó shkrime
Kur e di qε koken time
Po m'a pret aý Dovlét?"
Shpejt ahere si nje yll
Qε keputet lark nga qielli
Çpallet nga i arti myll
Nje hanxhár me reze dielli
Dhe gjemón Skenderi: "Shkruaj!"
Dhe Qatipi i tmerruar
Shkroj nε driten e drithmuar

Of the bivouac fire apart,
With the chill of the midnight air
On his forehead white and bare,
And the chill of death in his heart.

Then again Iskander cried:
"Now follow whither I ride,
For here thou must not stay.
Thou shalt be as my dearest friend,
And honors without end
Shall surround thee on every side
And attend thee night and day."
But the sullen Scribe replied:
"Our pathways here divide;
Mine leadeth not thy way."

And even as he spoke
Fell a sudden scimetar stroke,
When no one else was near;
And the Scribe sank to the ground,
As a stone, pushed from the brink
Of a black pool, might sink
With a sob and disappear;
And no one saw the deed;
And in the stillness around
No sound was heard but the sound
Of the hoofs of Iskander's steed,
As forward he sprang with a bound.

Then onward he rode and afar,
With scarce three hundred men,
Through river and forest and fen,
O'er the mountains of Argentar;
And his heart was merry within,

Afer zjarrit, i dermuar,
Floke-bardhe, koke-ngrire,
Nga e ftohta i merdhire,
Zemer-prere, vdekje-grire.

Dhe Skenderi prape tha:
"Taní eja pas me mua (12)
Se te mbetesh ketú s' dua.
Do t' te kem si mik e vlla,
Gjithenjé do t' te nderónj
Me kujdés do t' te rrethónj
Sa te rrosh ne keté bote."
U-pergjéq Qatipi e thote:
"Udha jone ketú ndahet,
Shoqeria jone s' mbahet."

Pa mbaruar keté fjale
Nje hanxhár i rende ra,
Kur s' ish afer asnjé tjater,
Dhe Qatipi po permbyset
Si nje gur qe rrugulliset
Ne liqén te zi dhe shket
Tatepjete dhe humbét;
Edhe reth ne qetesí
Asnjé pipetím s' u-ndi
Pervéç kalit Skenderbeut
Qe perpjét' u-hoth prej dheut.

Pastáj sulet si shigjeta
Me tre qint pothua veta
Neper lum' e pyll e garth
Permí malet Argjendár; (13)
Dhe me zemren plot gezím

When he crossed the river Drin,
And saw in the gleam of the morn
The White Castle Ak-Hissar,
The city Croia called,
The city moated and walled,
The city where he was born,—
And above it the morning star.

Then his trumpeters in the van
On their silver bugles blew,
And in crowds about him ran
Albanian and Turkoman,
That the sound together drew.
And he feasted with his friends,
And when they were warm with wine,
He said: "O friends of mine,
Behold what fortune sends,
And what the fates design!
King Amurath commands
That my father's wide domain,
This city and all its lands,
Shall be given to me again.

Then to the Castle White
He rode in regal state,
And entered in at the gate
In all his arms bedight,
And gave to the Pasha
Who ruled in Croia
The writing of the King,
Sealed with his signet ring.
And the Pasha bowed his head,
And after a silence said:

Kaperxeu lumin Drin
Dhe u-gdhi e n' agullím (14)
Pá Keshtjellen Ak-Hissár, (15, 16)
Krujen, ah até qytét
Rreth me mur e me hendék,
Tek u-lint e tek u-rrit,—
Yll mengjezi mi té ndrit.

Dhe ahere trumbetaret
Bríreve t' argjente u bien
Edhe togje rreth i mblidhen
Turqit bashke me Shqiptaret
Qe degjuan até thirrje.
Dhe kremtój me miqt' e tij
Dhe u-ngrohne me dollí
Dhe u thote: "Miqt' e mi,
Shihni fati ç' na dergón,
Perendia ç' na bekón!
Mbret Murati urdherón
Mall' i gjere i tim-eti,
Vend' i tere dhe qyteti
Te me jipen nga Dovleti."

Dhe pastáj me salltanét,
Veshur armet si nje mbret,
Shkon kaluar ne Keshtjelle
Edhe hyn nga port' e gjere
Dhe Pashájt qe urdherón
Permí Kruj' i dorezón
Urdherin e Murát Mbretit
Me myhyrin e Dovletit.
Dhe Pashái, si heshti, tha:

"Allah is just and great!
I yield to the will divine,
The city and lands are thine;
Who shall contend with fate?"

Anon from the castle walls
The crescent banner falls,
And the crowd beholds instead,
Like a portent in the sky,
Iskander's banner fly,
The Black Eagle with double head;
And a shout ascends on high,
For men's souls are tired of the Turks,
And their wicked ways and works,
That have made of Ak-Hissar
A city of the plague;
And the loud, exultant cry
That echoes wide and far
Is: "Long live Scanderbeg!"

It was thus Iskander came
Once more unto his own;
And the tidings, like the flame
Of a conflagration blown
By the winds of summes, ran,
Till the land was in a blaze,
And the cities far and near,
Sayeth Ben Joshua Ben Meir,
In his Book of the Words of the Days,
"Were taken as a man
Would take the tip of his ear."

"Lavdi paste Perendia,
Ja ku hiqem nga fuqia.
Merr-e vendin dhe qytetin;
Kúsh leftón dot me kesmetin?"

Nga Keshtjella shpejt ka rene
Flámuri me gjysme-hene
Edhe pópulli shikón
Qe ne vent te tij valón
Flámur' i Skenderit n' ere
Shkab' e Zeze me dy krere.
Dhe nje thirrje lart u-ngrit,
Se çdo zemer e çdo shpirt
U-merzít nga Turku i lik,
Qe e beri até Kruje
Zi, murtaje dhe rremuje.
Aý ze me gas me buje
Q' oshtetín nga brek ne brek
Eshte: "Rrofsh, ó Skanderbég!"

Já keshtú Skenderi trim
Mori Krujen me rrembím;
Edhe lajma u-perháp
Si nje flage, si nje zjarr
Q' i fryn era ne behár
Dhe qytetet afer e lark,
Thote Ben Isá Ben Miri (17)
Ne Qitáp te tij fakiri
"Binin m' até lehtesí
Qe ze burri veshn' e tij."

## SHENIME

1) Beteja e Nishit ngjau me 1443 ne mes te Hungarézeve nené mbretin Ladisllάv dhe gjeneralin Gjon Korvin Huniadi, voivoden e Transilvanise, dhe te Turqve nené Skenderbene dhe Karám Bene, Pashán' e Rumelise.

2) Ladisllavi II lindi me 1423, u-be mbret i Pollonjes me 1434, mbret i Hungarise me 1439, dhe u-vra ne betejen e Varnes ku ushterít' e tij u-muntne prej ushterive turke te Sulltán Muratit II.

3) Beteja e Nishit ngjau ne Vjeshte III dhe nuke di kú e ka gjetur vjershetori qe ka ngjare ne Rushajet (Shen-Trinise, Pentekoste), e cila bie ne vere.

4) Murati II, nje nga mé te shkelqýerit, mé te zóterit dhe mé te njerezishmet Sulltane te Turqise, mbreterój me 1421–1451 pas t' et Mehmetit I. Zaptój Selenikun, Maqedonine, Bosnjen, shtrengój Princin Gjon Kastriót t'i jape te kater te bijte si penk dhe hyri ne Rumaní e ne Transilvaní. U-thye prej Huniadit ne Vasag me 1442 dhe ne Nish me 1443 dhe u-shtrengua te shenonje paqen e Szegedinit me 1444, pas se ciles i leshój Bosnjen dhe Herzegovinen Kral Gjerg Brankoviçit te Serbise dhe pagój nje çperblím 70,000 dukatesh. Ca di-

te pastáj kjo paqe u-shkel pas keshíllave te Kardinál Julianit, i cili kishte gatitur nje aliance prej Ladisllavit dhe Huniadit te Hungarise, Gjon Paleollogut VII te Bizantit, Ali Beut te Karamanise dhe Skenderbeut te Shqiperise. Sulltán Murati i dermój Aliatet ne Varne me 1444. Ne keté beteje Skenderbeu nuke arriu te marre pjese, se Kral Gjerq Brankoviçi nuk e la te shkonje nepér token serbe ne Bullgarí. Pastáj Murati II zaptój Greqine dhe e mundi perserí Huniadin ne Kosove me 1448. Passi u-thyen njera pas tjatres te gjitha ushterite qe dergój kunder Skenderbeut, u-sul vete me 1449 kunder Shqiperise me nje ushterí prej 100,000 vetash dhe rrethój Krujen, po u-thye disá here ne disá beteja, u-shtrengua te ike i turperuar pa bere gje dhe vdiq nga helmi me 1451 ne Edernè pas disá historiáneve, ne Kruje pas Marín Barletit, historianit te Skenderbeut. Ne hobórr te ketí Sulltani u-rrit Skenderbeu dhe leftój ne ushterít' e tij gjer me 1443.

5) Vjershetori amerikán vete pas nje historie, e cila thote qe Skenderbeu leftój dhe humbi ne Nish. Historia m' e vjeter e Skenderbeut prej Barletit thote qe s' mori fare pjese ne keté beteje, po iku me shoket e tij, posa kaperxeu Huniadi Moraven dhe u-sul te godite ushterine turke.

6) Kryerójtja, kallauzi, *avant-garde.*

7) Praparójtja, bishti i ushterise, *arriére-garde.*

8) Pas vjershetorit amerikán, Skenderbeut i ardhi ideja te ike ne Shqiperí pas betejes se Nishit, dyke per-

fituar nga thýejtja e ushterise turke, dhe fati i mire ia solli Qatipin prej te cilit mori me pahír fermanin qe t' i jipej forteca e Krujes. Pas Marin Barletit, Skenderbeu e kishte bere pllanin te ike qe perpara luftes, ishte marre vesh me te nipin Hamzane dhe me shoket e tjere, e kerkój Qatipin, e gjeti ne ikje e siper dhe i mori fermanin. Kendónjesi do te gjenje shpjegime mé te plotta mé poshte.

9) Vjershetori here perdór emrin e shkurter Iskander, here emrin e plotte Scanderbeg.

10) Njoll' e pare, leqeja e pare, mynxyra e pare. Qatipi çuditet dhe e qertón Skenderbene, se kjo ishte hera e pare qe trimi Shqiptár mundet dhe iken perpara armikut.

11) Qeveritár i Krujes ishte Sabél Pasha, te cilin e dergój Sulltán Murati me te pabese te zaptonje Krujen dhe tere Shqiperine, pas vdekjes se Princ Gjon Kastriotit, kur e drejta e deshte qe ketó vise t' i trashegonte i biri i tij Skenderbeu.

12 Pas Barletit, Skenderbeu, me te marre fermanin, e vret Qatipin me nje here pa e ftuar aspák t' i bjere pas.

13) Malet e Sharrit ne Kosove.

14) Zbardhellimi i mengjezit.

15) Fortece, kalá. 16) Turqit e qúanin Krujen *Ak-Hissár*, domethene Keshtjelle e Bardhe.

17) Nje kroniketár aráb i Spanjes, emri i te cilit

me eshte fare i panjohur. Vjershetori amerikán kishte shok ne Univeritét Harvard profesorin e gjúheve semitike, i cili munt t' i kete dhene ketë emer dhe historin' e Skenderbeut siç e rrefén ne kroniken e tij arabishte.

BURIMET E VJERSHES.—Burimet per historín' e Skenderbeut jane ketó:

I.—*Historia Scanderbegi, edita per quendam Albanesem,* domethene *Historia e Skenderbeut, e botuar prej nje Shqiptari,* e cila dolli ne shesh latinísht ne Venetík me 1480, pothue 13 vjet pas vdekjes se Skenderbeut. Per fat te keq, teksti latinísht duket qe humbi, se nuke ndodhet ne asnjë biblioteke. Kemi vetem nje kthim italísht te kesáj historie prej nje prifti, Giovan Maria Biemmi, te botuar ne Brescia me 1742 dhe pastáj perserí ne Brescia me 1756. Nga historianet e Skenderbeut, Biemmi eshte i vétemi qe e perdori ketë liber.

II.—*Historia de Vita et Gestis Scanderbegi, Epirotarum Principis,* domethene *Historia e Jetes dhe e Trimerive te Skenderbeut, Princit te Shqiptáreve,* prej Priftit Shkodrán Marin Barletit, e botuar latinísht ne Rome me 1506 a me 1508, afró 20 vjet pas vdekjes se Skenderbeut. Kjo eshte historia m' e vjeter e Skenderbeut qe ndodhet ne latinishten, siç u-shkrua prej auktorit. U-shtyp perserí disá here mé pastáj dhe u-kthye ne gjithe gjuhet evropjane. Pothua te gjithe historianet e pastajme te Skenderbeut kane marre per themelí historín' e Barletit.

III.—*Histoire de George Castriot, surnommé Scanderbeg, roy d' Albanie,* domethene *Historia e Gjerq Kastriotit, te qúajtur Skenderbé, Mbretit te Shqiperise,* prej Jacques Delavardin-it, e botuar ne Paris me 1576. Kjo historí s' munt te quhet burím i dores se pare, se u-shkrua pothua 108 vjet pas vdekjes se Skenderbeut dhe auktori i saj nuk i pa ngjarjet me sy si Martin Barleti dhe aý Nje Shqiptár, te cilet kishin sherbyer dhe leftuar nene Skenderbene. Delavardin-i mori per themelí historít' e Skenderbeut mé te vjetra dhe veçanerísht até te Barletit, po me qe ca nga historite qe kishte perpara sysh kane humbur, perandáj historia e tij munt te quhet dhe te perdoret si nje burím per jeten e Skenderbeut. Fjala vjen, Delavardin-i na thote qe mori si baze, pervéç historise se Barletit, dhe nje *Vie de Scanderbeg* (Jet' e Skenderbeut) prej nje autori te panjohur, e cila nuke ndodhet sot.

IV.—*Gli Illustri e Gloriosi Gesti e Vittoriose Imprese, fatte contra Turchi, dal Signor Don Gjorgio Castriotto, detto Scanderbeg, Prencipe d' Epiro,* domethene *Trimerít' e shkelqýera dhe te lavderúara dhe Fushatat e Kurorezúara me Fitime, qe beri kunder Turqve Zoti Gjerq Kastrioti, i qúajtur Skenderbé, Princi i Shqiperise,* e kthyer italisht prej nje doreshkrimi latinísht te priftit shqiptár Dimiter Frengu, i cili kishte qene arketár i Skenderbeut, dhe e botuar ne Venetík me 1545, pastáj e ndrequr dhe e botuar perserí italísht prej Kontit Giovan Maria Monardo ne Venetík me 1591, 1610, 1646 dhe me 1679.

Konti Monardo ia dedikón libren Lartesise se Tij Serenisime, Zotit Girolamo Angelo Flavio, Princit te Thesalise, Kontit te Drivastit, Zotit Fort te Math te Ushterise se Vjeter Perandorake, me Kryqin e Arte Engjellór te Kostandinit te Math, Stergjyshit te Tij. Nga parethénia mesojme qe ky princ ishte sternip i Skenderdeut nga vija e fémrave, se vija e méshkujve u-shua me Don Ferrante Skenderbene, i cili u-vra ne betejen e Pavise me 1525; qe keté historí Konti Monardo e shkroj pas nje doreshkrimi latinísht te At Dimiter Frengut, qe u-botua nje here me 1545 italísht, passí e ndreqi dhe i hoqi te gjitha shtimet e panevójeshme te kthénjesit te mepáreshme dhe la vetem ató qe kishte shkruar auktori, i cili kishte qene sypames i gjithe trimerive te Skenderbeut. (1)

Gjer me ç' pike munt te merret si burím i dores se pare kjo historí nuke di dhe as qe munda te shigurohem, se libraria e Boston-it eshte shum' e varfer nga historít' e vjetra te Skenderbeut. Doreshkrimi i te Perndérçimit At Dimiter Frengut nuke dihet ne ndodhet gjekúnt a ne humbi dhe s'na mbetet veç se te besojme Kontin, Kalóresin dhe Baronin Giovan Maria Monardo, qe e ka patur perpara sysh dhe qe e ka marre si themelí per historín' e tij. Sidó qe te jete, nje edicje e libres se tij e motit 1679 ndodhet ne librarí te Boston-it dhe s'ka asnjé dyshím qe vjershetori amerikán

1) Shihni Bibliographie Albanaise, par Emile Legrand, Paris, 1912.

Longfellow e mori s' andejmi subjektin e vjershes se tij "Skenderbeu" dhe jo nga Barleti, siç thote Z. Hermann Varnhagen, nje Gjermán qe ka shkruar nje liber mi burimet e Historive te Nje Hani Afer Udhes.

Pas Barletit, Skenderbeu e kishte bere pllanin te ikte ne Shqiperí qe perpara luftes se Nishit, ishte marre vesh me te nipin Hamzen dhe me disá oficere te tjere te beses, s' mori aspák pjese ne beteje, po u-hoq me nje here posá kaperxeu Huniadi Moraven dhe u-sul kunder Turqve. Pastáj, si u-thye ushteria turke, kerkój Qatipin, e gjeti, i çkeputi me pahír fermanin qe t'i dorezohet forteca e Krujes dhe e vrau pa nje pa dy me gjithe shoket e tij qe te mos merrte vesh Sulltán Murati. Kur hyri ne Shqiperí, qendrój ne Diber, ku Dibranet e pritne me krahe hapur dhe me lot ne sy i puthnin duart' e kembet dhe i dhane besen qe do t'a perkrahin per çlirimin e atdheut. Skenderbeu merr ahere 300 Dibrane kembesore, pervéç 300 kalóresve me te cilet iku nga beteja e Nishit, vuri njeres te rúajne te gjitha grykat nga te gjitha anet dhe u-nis per ne Kruje si udhetár; para se te hynje ne Kruje vete, dergój te nipin Hamzen qe te veje te lajmeronje Sabel Pashen, qeveritarin e Krujes, dhe te gatite udhen. Sabél Pasha ra ne gracke, e besój Hamzen dhe para se te vinte Skenderbeu, nisi te mbledhe plaçkat e tij per te shkuar. Kur kendój fermanin e rreme qe i dorezój Skenderbeu, u-bint fare, ia leshój fortecen dhe e proklamój zyrtarísht qeveritár te Krujes. Krujanet s' di-

nin qysh t'a shpjegonin keté çudí, po Skendeabeu mori me nj' ane kreret dhe ua tregój punen sí ishte dhe u-múarre vesh qe até nate te hápeshin dyert e forteses, te hynin brenda shoket qe prisnin jashte dhe t' a spastronin ushterine turke. Ne mes te nates u-hapne dyert e qytetit, pópulli i tere u-ngrit me kembe, dyke thirrur *Lirí!* dhe nisi me nje here therja e pergjítheshme e Turqve. Te nésermen Kruja ishte e Skerderbeut, flámuri i Turqise zbriti nga keshtjella dhe vendin e tij e zuri Shkab' e Zeze me Dy Krere, e ndere ne fushe te kuqe. Qytetet e tjera i rane pas shémbelles se Krujes dhe keshtú ne pake dite pothua tere Shqiperia u-çlirua prej Turqve.

Konti Monardo na e rrefén keté episód me ca ndryshime dhe shtime per te vene re dhe vjershetori Longefellow i ka vajtur pás besnikerísht, sikunder do te shohin vete kendónjesit. Mé poshte po kthejme fjale pas fjale pjesen e Kaptines II te kesáj historie, e cila na pershkruan ikjen e Skenderbeut nga ushteria turke dhe kthimin e tij ne Kruje:

"... Passí shkoj nje mot, Hungarezet, te shtyre prej Papes Eugen, u-ngritne prape me nje ushterí shume te forte kunder Turkut per te perkrahur Kralin e Serbise. Kur e degjój Turku, mblodhi tere ushterín' e tij dhe e dergój kunder Hungarézeve nené kumanden e Pasháit te Rumelise, dyke i dhene si shok Skenderbene qe me trimerine dhe squaresín' e tij t'a fitonte luften me shigurí. Po perkunder, Skenderbeu i lutej

Perendise qe t' ua fale vijtoren Hungarézeve. Mé ne funt, te dyja ushterite u-perpoqne afer lumit Morava dhe me trimerine dhe mjeshterine e Janko Huniadit, kryegjeneralit te Vladisllaut, mbretit te Hungarise, ushteria e Turkut u-thye dhe u-dermua me ndihmen e Perendise, me therje dhe turp te math per Turqit dhe me nder e lavdí te larte per Hungarezet. Per keté fitím s' munt te tregohet me fjale sá u-gezua Skenderbeu. Me gjithe keté, si i urte, i squar e dhelper, dhe per nderin e tij, iku bashke me Turqit e tjere ne nje vent te fshehte dhe te shigurte. Kur u-ngrys dhe kur urhteria turke e thyer po ikte pa regull ne t' erret, Kryekancellari i Turkut vajti e gjeti Skenderbene dhe i tha : "Skenderbé ! Ç' ben ketú ti, qe s' ke ikur kurre ne jeten tende ? " Dhe Skenderbeu, si i urte, u-pergjéq qe mendja e njeriut s' munt t' i benje balle vullnetit te Perendise. Perandáj pra duhej durím.

"Dhe si tha keté, Skenderbeu e zuri Kancellarin dhe e lidhi me hékura ne kembe; Kancellari u-çudít per keté gje dhe thoshte qe ishte i habitur per keté sjellje, dyke ditur qe s' beri asnjé faj kunder Sulltanit as kunder Skenderbeut sa te meritonte nje perdorím aqe te lik. Ahere Skenderbeu, dyke neneqeshur, i u-pergjéq qe keté gje ia bente vetem qe te mos ikte dhe nga qe deshte t' i bente nje leter, te shkruar mire nga ana e Sulltanit per Qeveritarin e Krujes qe t' ia dorezonte qytetin Skenderbeut si Qeveritari te ri ne emer te Sulltanit, dhe veç kesáj, deshte qe Kancellari te

shkonte me té ne Shqiperí, se do t' i jipte nje shkalle mé te larte dhe do t'a nderonte e do t'a perdorte si nje vellá te dashur. Po Kancellari me fytyre te trubulluar u-pergjéq qe aý do mos e shkrúante kurre dhe me asnjé çmim nje leter te tille. Me nje here Skenderbeu zgjeshi pallen dhe e kanoste qe do t'a vrase po te mos e shkrúante até leter n' até çast. Ahere Kancellari i varfer, i perunjur dhe i ngrire nga frika, mori me vrap fleten dhe shkroj letren, siç e deshte Skenderbeu, ne gjuhen turqishte, po s' muntte t'a genjente, se Skenderbeu e kuptonte mire letren dhe e dinte turqishten, dhe veç kesáj, Arabishten, Gerqishten dhe Sllavishten. Si u-mbarua kjo, Skenderbeu i tha Kancellarit t' i vente pas, dhe kur aý refuzonte, e vrau pa pritur qe te mos veje t' i jape ze Turkut dhe t' i prishe tere pllanin. Pastáj Skenderbeu mori me vete tre qint Shqiptare trima te beses, qe kishin qene ne sherbím te tij, per besnikerín' e te cíleve ishte fare i shigurte dhe te cilet ishin fort te stervitur ne mjeshterine ushteriake. Me ketá Skenderbeu u-nis per udhetím dhe me kujdés te math shkuan te gjithe kaluar dhe me shpejtesí te madhe arrine nje mbreme ne Shqiperí, ku gjetne ca ushtare te Turkut, te cilet Skenderbeu me fytyre te qeshur i ftoj te hane darke me té. Dhe pas disá fjalimesh te pelqýera, Skenderbeu i pyeti á dinin shkakun e ardhjes se tij dhe atá u-pergjeqne qe nuke dinin gjesendi. Ahere Skenderbeu u tregój qysh Sulltani e dergonte qe te zere vendin e Qeveritarit te Krujes dhe te

gjithe u-pergjeqne me gezím qe do te kishin besuar dhe nje gje mé te madhe se keté, dyke ditur qe Sulltani e deshte si vellá, dhe nje prej syresh u-blatua te shkonje bashke me te dergúarin e Skenderbeut ne Kruje per te lajmeruar Qeveritarin. Skenderbeu u-gezua shume dhe e perhirój. Dhe keshtú ketá shkuan me nje here ne Kruje dhe ia dhane letren ne dore Qeveritarit, i cili si e kendój mire u-gatít qe te mbaronje úrdherin qe merrte. Te nésermen, kur arriu Skenderbeu ne Kruje, Qeveritari i dorezój me nje here qytetin dhe aý posá e shtiu ne dore dha urdher qe te hiqen me nje here flámuret e Turqise dhe ngriti flámuret e tij me Shkabat ne mes te kurorezúara perandorake ne fushe te kuqe. Dhe kudó pópulli bertiste, Rofte, Rofte Skenderbeu! Pastáj, si u-shigurua ne fuqí, i theri te gjithe Turqit....dhe ne kater dite mori prape tere Shtetin aterór, ne mes te nje gezimi dhe brohorie te patreguar te gjindjes se tere, e cila qe nga vdekja e t' et te Skenderbeut s' kishte desheruar tjater gje."

## LISTA E NDIHMETAREVE

| | |
|---|---|
| Todi Bushi, Philadelphia, | $3 |
| Foto V. Dukati, Minneapolis, | 2 |
| Sotir M. Prifti, Auburn, Me., | 2 |
| Rako Thanás, Lewiston, Me., | 2 |
| Spiro Naçio, Buffallo, | 2 |
| Alí Malíq Zvezda, Williamsville, Conn., | 2 |
| Rexhép Salí Vínçani, Canton, O., | 2 |

---

## LAJTHIME SHTYPI

Te dy vargjet e para te vjershes, faqe 9, duhen kenduar keshtú:

Leftón luften dhe fitón
Mbreti Ladisllàv gjemón....

# GATITEN KETO VELLIME TE LIBRARISE POPULLORE

Vell. II.—EDGAR ALLAN POE, Korbi.

Vell. III.—STENDHAL, Vanina Vanini.

Vell. IV.—PLUTARK, Jeta e Pirros.

Vell. V.—MOLIERE, Marrtesa me Pahir.

Vell. IX.—LUQIAN, Enderra.

Shením.—Ne funt te çdo vellimi do te botohen emrat e atýreve qe do te ndihmojne me $2 e siper. Lista esht e hapur per vellimin e dyte gjer me 15 Vjeshte III. Ndihma dergohen ne keté adrese:

**Rev. F. S. Noli**
**Box 102, Back Bay Station**
**Boston, Mass.**

